# Dëshmia “la ilahe il-lAllah”

## شهادة أن لا إله إلا الله

< باللغة الألبانية >

**Abdullah Ahmed El-Huvejl**

عبد الله بن أحمد الحويل

**Përktheu: Jusuf Kastrati**

ترجمة: يوسف كاستراتي

## Dëshmia “la ilahe il-lAllah”

**Argumenti i kësaj dëshmie:**

Fjala e Allahut:

﴿ شَهِدَ اللَّهُ أَنَّهُ لاَ إِلَهَ إِلاَّ هُوَ وَالْمَلاَئِكَةُ وَأُوْلُواْ الْعِلْمِ قَائِمًا بِالْقِسْطِ لاَ إِلَهَ إِلاَّ هُوَ الْعَزِيزُ الْحَكِيمُ ﴾

**﴾Allahu dëshmon, e po ashtu edhe engjëjt, edhe njerëzit e dijes, se nuk ka zot që meriton të adhurohet përveç Tij, duke mbajtur drejtësinë. S’ka zot përveç Atij, të Plotfuqishmit, të Urtit.﴿**[1]

Po ashtu fjala e Allahut:

﴿ فَاعْلَمْ أَنَّهُ لا إِلَهَ إِلاَّ اللَّهُ وَاسْتَغْفِرْ لِذَنبِكَ وَلِلْمُؤْمِنِينَ وَالْمُؤْمِنَاتِ وَاللَّهُ يَعْلَمُ مُتَقَلَّبَكُمْ وَمَثْوَاكُمْ ﴾

**﴾Dije se nuk ka zot që meriton të adhurohet përveç Allahut.﴿**[2]

**Domethënia e dëshmisë “la ilahe il-lallah”:**

*“Nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut.”*[3]

**Kuptime të gabuara të kësaj dëshmie:**

1. “Nuk ka të adhuruar përveç Allahut.”

Ky kuptim është i gabuar, sepse domethënë që gjithçka që adhurohet, qoftë me të drejtë a pa të drejtë, është vetë Allahu.

2. “Nuk ka krijues përveç Allahut.”

Kjo është vetëm një pjesë e kuptimit të dëshmisë, sepse sikur të ishte kjo domethënia e dëshmisë “la ilahe il-lallah” nuk do të kishte mospajtim ndërmjet Pejgamberit ﷺ dhe popullit të vet, ngase ata e pranonin se Allahu është i Vetmi Krijues.

3. “Gjykimi i takon vetëm Allahut”.

Edhe kjo është një pjesë e kuptimit të kësaj dëshmie, mirëpo nuk është e mjaftueshme dhe kjo nuk është për qëllim, sepse në qoftë se ia kushtojmë tërë gjykimin vetëm Allahut, kurse në anën tjetër e adhurojmë dikë tjetër pos Tij, atëherë nuk e kemi jetësuar Teuhidin.

---

[1] Sureja ali-‘Imran, 18.
[2] Sureja Muhammed, 19.
[3] Domethënë askush dhe asgjë përveç Allahut nuk adhurohet me të drejtë. Përkthyesi.

**Shtyllat e kësaj dëshmie:**

1. Mohimi “la ilahe” (Nuk ka të adhuruar).

Domethënë: Ta mohosh adhurimin e çdo gjëje që adhurohet në vend të Allahut.

2. Pohimi ose vërtetimi “il-lallah” (përveç Allahut).

Domethënë: T’ia pohosh adhurimin vetëm Allahut, i Cili nuk ka rival.

Argument për këtë është fjala e Allahut:

﴿ فَمَنْ يَكْفُرْ بِالطَّاغُوتِ وَيُؤْمِن بِاللَّهِ فَقَدِ اسْتَمْسَكَ بِالْعُرْوَةِ الْوُثْقَى لاَ انفِصَامَ لَهَا وَاللَّهُ سَمِيعٌ عَلِيمٌ ﴾

**﴿Ai që e mohon *tagutin* (gjithçka që adhurohet në vend të Allahut) dhe beson në Allahun, ka siguruar lidhjen më të fortë, e cila nuk këputet kurrë.﴾**[4]

Fjala **﴿Ai që e mohon *tagutin* (gjithçka që adhurohet në vend të Allahut)﴾** është mohim, ndërsa fjala **﴿dhe beson në Allahun﴾** është pohim.

Këtë e argumenton edhe fjala e Allahut:

﴿ وَإِذْ قَالَ إِبْرَاهِيمُ لِأَبِيهِ وَقَوْمِهِ إِنَّنِي بَرَاء مِّمَّا تَعْبُدُونَ ۞ إِلاَّ الَّذِي فَطَرَنِي فَإِنَّهُ سَيَهْدِينِ ﴾

**﴿(Kujto) Kur Ibrahimi i tha babait dhe popullit të vet: "Unë jam i larguar prej asaj që adhuroni ju, përveç Atij që më ka krijuar dhe i Cili do të më udhëzojë në rrugën e drejtë”.﴾**[5]

Fjala **﴿Kur Ibrahimi i tha babait dhe popullit të vet: "Unë jam i larguar prej asaj që adhuroni ju﴾** është mohim, kurse fjala **﴿përveç Atij që më ka krijuar﴾** është pohim.

**Kur i bën dobi njeriut fjala “la ilahe il-lallah”?**

1. Në qoftë se e di domethënien e saj.

2. dhe, njëherazi, punon me atë që e kërkon kjo fjalë (e adhuron vetëm Allahun dhe askënd tjetër).

Marrë nga libri “Teuhidi i thjeshtësuar”, Abdullah El-Huvejl

[4] Sureja el-bekare, 256.

[5] Sureja zuhruf, 26, 27.